

# 13 PYETJE DHE PËRGJIGJE TË RËNDËSISHME NË LIDHJE ME ZEKATIN E FITRIT

NGA SHEJHU FISNIK
AHMED IBN MUSA XHIBRIL







# 13 Pyetje dhe Përgjigje të rëndësishme në lidhje me Zekatin e Fitrit, nga Shejhu fisnik, Ahmed ibn Musa Xhibril.

**1.Çfarë është Zekati i Fitrit?**

Zekati i fitrit është lëmoshë që jepet në fund të muajit të Ramazanit ose në mëngjesin e Bajramit. U quajt ***Zekat i Fitrit*** për shkak se duhet të jepet atëherë kur Muslimanët e prishin agjërimin në fund të Ramazanit.

---

**2. Kur u bë obligim Zekati i Fitrit?**

Duket se është obliguar në të njëjtën kohë kur është obliguar edhe agjërimi i muajit të Ramazanit, d.m.th. në vitin e dytë pas hixhretit, sepse (Zekati i Fitrit) është vetë pjesë e Ramazanit, dhe nuk kemi njohuri për asnjë Ramazan ku sahabët (All-llahu qoftë i kënaqur me ta) të kenë agjëruar dhe të mos kenë dhënë Zekatin e Fitrit.

---

**3. A është (Zekati i Fitrit) Sunet apo farz?**

Pa dyshim se është farz dhe patjetër (duhet të jepet). Transmetohet nga Ibn Umeri (All-llahu qoftë i kënaqur me të dhe me babain e tij) se i Dërguari i All-llahut (ﷺ) ***'ka urdhëruar që të jepen një sa'a hurma ose një sa'a grurë.'*** (Buhariu 1504, Muslimi 984, një sa'a përafërsisht është diku 2.5kg apo 3kg)

Hadithi qartë tregon se i Dërguari i All-llahut (ﷺ) ka urdhëruar (që të jepet). Ibn el Mundhiri dhe të tjerë kanë transmetuar ixhma (konsensus) dhe se dijetarët nuk kanë mospajtim mbi obligimin e tij, përveç medh'hebit Hanefi të cilët kanë thënë se është vaxhib dhe jo farz, e kjo është vetëm një mospajtim mbi termet sepse rezultati i fundit është se të gjithë dijetarët kanë besuar se është farz.

Gjithashtu...

**"I shpëtuar është ai që pastrohet"** (Sureja El A'la, Ajeti 14)

Thuhet se në këtë ajet është fjala për Zekatin e Fitrit.

---

**4. Çfarë urtësie ka mbi obligimin e një lëmoshe të tillë?**

**(Urtësia e parë)** Është pastrim për agjëruesit nga thashethemet e tepërta, bisedat e liga dhe gibeti, mëkate të cilat njerëzit vazhdimisht bien në to. Pra kjo lëmoshë është pastrim dhe falje për këto gjëra.

Ibn Abasi (All-llahu qoftë i kënaqur me të dhe me babain e tij) qartazi na ka informuar për arsyen pas obligimit të kësaj lëmoshe kur ka thënë, ***"i Dërguari i All-llahut (ﷺ) ka urdhëruar Zekatin e Fitrit për agjëruesin si pastrim nga thashethemet dhe bisedat e tepërta që ka bërë gjatë agjërimit, si dhe (e ka urdhëruar) si lëmoshë për të varfrit".*** Hadithi transmetohet në Sunenin e Ebu Davudit, tek Ibn Maxheja, Ed-Darakutni dhe tek Hakimi, i cili ka thënë se është hadith i vërtetë.

**(Urtësia e dytë)** Që kjo lëmoshë t'i ndihmojë të varfrit në mënyrë që mos t'i arrij Bajrami duke qenë nevojtar dhe lypës, dhe që të bashkohen me Muslimanët në gëzimin dhe festën e tyre.

I Dërguari (ﷺ) ka thënë, ***"mos lejoni që të lypin gjatë kësaj dite (të Bajramit)"***, që nënkupton se duke iu dhënë lëmoshë mos ti lejojmë që të lypin, por përkundrazi t'ua mundësojmë të kënaqën gjatë Bajramit, të jenë të lumtur dhe të jenë të buzëqeshur.

---

**5. Çfarë lloje të ushqimeve duhet të japim si lëmoshë për Zekatin e Fitrit?**

Mund të japësh një **sa'a hurma, grurë ose rrush të thatë**, këto gjëra janë përmendur në hadithin e Ebu Se'id el Hudriut (All-llahu qoftë i kënaqur me të) tek Buhariu (1508) dhe Muslimi (985). Dijetarë sikur se Ibn Tejmija kanë thënë, ***"mund të japësh atë ushqim i cili është i zakonshëm për njerëzit e asaj kohe, ashtu sikur se kanë bërë edhe sahabët"***.

---

**6. (Nëse dikush thotë) unë kam dëshirë të jap çokollatë dhe kafe në vend të grurit dhe orizit?**

Ajo që e jep duhet të jetë (ushqim) që dikush duhet të mbijetojë me të. Ngjashëm me grurin për shembull është orizi, birjani ose çfarëdo qoftë nga lloji i këtyre (ushqimeve).

---

**7. Sa ushqim duhet të jap si lëmoshë?**

Kemi përmendur termin **"sa'a"** shumë herë. Kjo është prej njësive që njerëzit e kanë përdorur për matje gjatë kohës së të Dërguarit (ﷺ). Një **sa'a** do të ishte atëherë kur dy duar me madhësi mesatare do të mbusheshin 4 herë. Një **sa'a** përafërsisht është e barasvlershme me 2.5kg deri në 3kg.

---

**8. (Nëse dikush thotë) nuk dua të jap ushqim si lëmoshë, në vend të ushqimit dua të jap para aq sa kushton edhe vetë ushqimi, a mund ta bëjë këtë?**

*(Shënim: T'ia japësh paratë ndonjë xhamije, apo ndonjë organizate për lëmoshë, ose ndonjë të afërmi që beson se me ato para do të blej ushqim dhe do ta japë në emër tënd, atëherë themi se lejohet në këtë mënyrë për shkak se kjo është teukil. Ndërsa për sa i përket dhënies para në vend të ushqimit për ndonjë xhami, apo t'i japësh ato tek ndonjë i afërm apo i varfër, në këtë çështje kanë mospajtim dijetarët, dhe në pjesën më poshtë do të shpjegohet më hollësisht se cili mendim është më i saktë)*

***(Mendimi i parë)*** Imam Ahmedi (All-llahu e mëshiroftë) ka thënë, ***"Kam frikë se nuk do të pranohet si Zekat i Fitrit"***. Gjithashtu këtë mendim e kanë edhe dy imamët e mëdhenj Maliku dhe Shafi'iu (All-llahu i mëshiroftë). Ibn Hazmi ka thënë se, ***"Nuk do të pranohet sepse Dërguari i All-llahut (ﷺ) ka urdhëruar ashtu"***. (D.m.th. ka urdhëruar që të jepet ushqim, e jo para)

Në parim, argumenti për këtë gjë është se i Dërguari i All-llahut (ﷺ) në të gjitha hadithet ka urdhëruar që të jepet ushqim. Dhe siç e dimë se të Dërguarit (ﷺ) i është dhënë ***"xhavami el kelam"*** që do të thotë se ai ka përdor vetëm fjalë elokuente dhe precize, e sikur të kishte qenë ashtu ai (ﷺ) mund të kishte thënë "jepni një sa'a ushqim ose diçka që është e barasvlefshme me të nga ari dhe argjendi", gjëra që kanë qenë të njohura në kohën e tij dhe pasi që nuk ka thënë atëherë nuk pranohet.

***(Mendimi i dytë)*** Imam Ebu Hanifeja dhe Atau (All-llahu i mëshiroftë) kanë thënë se, ***"pranohet të jepet para në vend të ushqimit"*** . Argumenti për këtë grup qëndron në atë se ata kanë thënë dhe e kanë kufizuar qëllimin e Zekatit të Fitrit në atë se duhet t'i mbajmë të varfrit

që mos të lypin, kështu që sipas tyre çdo gjë që mund t’i mbaj ato larg nga të lypurit qoftë ushqim apo para pranohet si Zekat i Fitrit. Gjithashtu ata kanë thënë se të varfrit mund që ta marrin ushqimin dhe ta shesin te dikush tjetër për një çmim më të lirë dhe në fund të mos kenë aspak dobi nga ai sa’a ushqim që iu është dhënë e as mos ta marrin çmimin që është i barasvlershëm me ushqimin. Unë e shoh të rëndësishme të theksoj se sa më i fortë është mendimi i parë ngase bazohet në fjalët e të Dërguarit (ﷺ) ku ai ka përmendur kategoritë e ushqimit që mund të jepen si lëmoshë dhe nga ana tjetër nuk ka përmendur paratë që kanë qenë në qarkullim gjatë asaj kohe, sikur se i ka përmendur ato për Zekatin e pasurisë. Ky është një Zekat i posaçëm që duhet të jepet në mënyrën e posaçme që na është urdhëruar, d.m.th. duhet të jepet në ushqim ashtu sikur se ka bërë i Dërguari i All-llahut ( ﷺ). Për me tepër, të gjithë sahabët e kanë dhënë në ushqim dhe asnjëri prej tyre nuk e ka dhënë në para në vend të ushqimit.

***(Shënim me rëndësi: I prezantova të dy mendimet e dijetarëve dhe Elhamdulilah kjo është çështje e fikhut në të cilën mund të bashkohemi edhe krahas mospajtimit dhe gjithashtu ky mospajtim nuk duhet të shkaktoj dëm dhe ndjenja të këqija në komunitetet dhe xhamitë tona, sidomos në këto dit Bajrami. Ne themi ashtu sikur se kanë thënë dijetarët e devotshëm para nesh në lidhje me mospajtimet e ngjashme si ky, “ky mendim i joni është i saktë dhe ka mundësi gabimi në të dhe vëllezërit tanë e kanë gabim por ka mundësi që edhe ia kanë qëlluar”)***

---

## 9. Kush duhet të jep Zekatin e Fitrit?

Atë duhet ta jep çdo Musliman qoftë mashkull apo femër, fëmijë apo plak, i pasur apo i varfër. Të varfrit që duhet ta japin Zekatin janë ata të cilët mund të kursejnë nga një sa’a për vetët e tyre dhe për ata që janë nën kujdesin e tyre, përpos nëse rrezikohen që të flenë të uritur natën e Bajramit (d.m.th. në këtë gjendje ata nuk janë të obliguar ta japin). Burri që është në krye të familjes së tij është përgjegjës për ta dhënë Zekatin e Fitrit për vetën e tij dhe për të gjithë ata që janë nën kujdesin e tij

(financiarisht) duke filluar prej vetës, gruas së tij, fëmijëve, nënës, babasë dhe të gjithë të tjerëve që janë nën kujdesin e tij.

Hadith: Ibn Umeri (All-llahu qoftë i kënaqur me të dhe babain e tij) ka thënë dhe kjo transmetohet tek Buhariu dhe Muslimi, ***"I Dërguari i All-llahut (ﷺ) ka urdhëruar që Zekati i Fitrit të jepet nga ana e të lirit dhe robit, nga mashkulli dhe femra, dhe gjithashtu nga të rinjtë dhe të moshuarit e Muslimanëve"***.

Në hadithin tjetër që transmetohet nga Dhe'lebeh ibn Ebi Su'eri qëndron shtojca, ***"...gjithashtu (është obligim) mbi të pasurin dhe të varfrin, të pasurin All-llahu do ta pastroj ndërsa të varfrit All-llahu do t'ia kthej më shumë se sa ka dhënë"***. Këtë shtojcë e transmeton Darekutniu. Disa sahabe madje kanë thënë se prindërit duhet ta japin Zekatin e Fitrit edhe për foshnjën që është në barkun e nënës, (kanë preferuar) por nuk kanë thënë se është farz.

---

**10. Kujt duhet t'ia jap Zekatin e Fitrit?**

Ky lloj i Zekatit duhet t'i jepet këtyre grupeve të përmendura në Kur'an:

**"Lëmosha e zekatit është vetëm për të varfrit, për nevojtarët, për ata që janë ngarkuar me mbledhjen dhe administrimin e tij, për ata të cilëve u duhet fituar zemra (në Islam), për lirimin e skllevërve, për të rënduarit nga borxhet, për (luftëtarët në) rrugën e Allahut dhe për udhëtarët e mbetur rrugëve. Këto janë detyrat e vëna prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë". (Sureja Et-Teube, Ajeti 60)**

Kategoria e cila duhet t'i jepet prioritet për këtë Zekat, janë të varfrit dhe nevojtarët sepse i Dërguari (ﷺ) ka thënë se qëllimi i këtij Zekati është që ata mos të lypin atë ditë.

---

**11. Të afërmit e mi janë të varfër, a mund që t'ua jap atyre Zekatin?**

Po, mund t'ua japësh të afërmve që ti nuk je i obliguar dhe përgjegjës që të shpenzosh për ta. (Nuk lejohet) t'ua japësh atyre që t'i je i obliguar dhe përgjegjës që të shpenzosh për ta, e ata janë gruaja dhe fëmijët. Ndërsa nëse vajza e dikujt është e martuar atëherë nuk e ke obligim që

të kujdesesh për të, kështu që nëse ajo është nevojtare lejohet që t'i jepet Zekati.

---

**12. Kur duhet ta jap atë?**

Bëhet obligim për ty natën para ditës së Bajramit. Mund që të jepet edhe një apo dy ditë para Bajramit. Sidoqoftë, koha më e mirë për ta dhënë është që të jepet para namazit të Bajramit. Buhariu dhe Muslimi ngjashëm me të kanë transmetuar se Ibn Umeri (All-llahu qoftë i kënaqur me të dhe babain e tij) ka thënë se duhet të jepet para se njerëzit të dalin për ta falur namazin e Bajramit.

Ibn ebi Shejbeh transmeton se Ibn Abasi (All-llahu qoftë i kënaqur me të dhe babain e tij) ka thënë, ***"nga Suneti është që të jepet para namazit (të Bajramit)"***.

Lejohet të jepet një, dy apo tre dite para Bajramit ashtu sikur se ka thënë Imam El Harki. Nuk është e hijshme as e pranuar të jepet më para se ajo që përmendëm. (Nuk do të ishte e pranuar sikur Zekat i Fitrit) por do të ishte e pranuar si lëmoshë e zakonshme ngase është shumë larg nga Bajrami dhe assesi nuk mund të i atribuohet Bajramit. Mund që t'i japësh dikujt para shumë më para gjatë muajit të Ramazanit me kusht që ai të blej ushqim me ato para dhe t'i jep si Zekat i Fitrit disa ditë para Bajramit. Gjithashtu mund që t'ia japësh disa javë më parë ushqimin dikujt që i beson me kusht që ai t'ua jep të varfërve disa ditë para Bajramit.

---

**13. Unë jetoj në Amerikë, a më lejohet që Zekatin e Fitrit ta jap në Palestinë, Pakistan, Indi apo diku tjetër?**

Zekati i Fitrit dhe Zekati i pasurisë duhet të jepen në vendin ku jeton gjatë Bajramit, përveç nëse diçka të ndalon që ta veprosh një gjë të tillë ose nëse në atë vend nuk ka të varfër.

***E lusim All-llahun që të na i pranoj namazin, agjërimin dhe e lusim që të na bëjë prej atyre që i ka shpëtuar nga Zjarri. Amin***